***Vërejtja e përkthyesit: Ky tekst nuk është krahasuar me origjinalin. Derisa kjo nuk të bëhet ua ofrojmë të interesuarëve në shfrytëzim, duke qenë të vetëdijshëm se mospërdorimi i këtij materiali askujtë nuk do t'i shërbente. Ju lutemi që këtë ta keni parasysh. Vlerësimin për përmbajtjen e këtij teksti mund ta jep vetëm ai i cili i ka studiuar seriozisht shkencat shpirtërore dhe antropozofe.***

# ENIGMAT E KOHËS SONË

Kishte me qenë gabim nëse mendohet se ngjarjet në të ardhmen e afërt do të kontribuojnë në zvogëlimin e vlerës së **personit**, **individit**, në dobi të bashkësisë. Kjo s'do të ndodhë në asnjë mënyrë. Drejtimin të cilin e ka ndjekur evolucioni i njerëzimit gjatë tre-katër shekujëve deri në fund të shekullit nëntëmbëdhjetë, e ka bërë gjithsesi njeriun (organ) vegël të cilin e ka vendosur në punën e një mekanizimi të madh. Por nga njeriu varet se a do të çlirohet nga ky mekanizëm.

Epoka jonë është karakterizuar me egoizëm fundamental. Padyshim gjithkund flitet për socializëm. Por ky socializëm ushqehet vetëm me ndjenja, instikte të pakrahasueshme antisociale. Nuk mund e të mos thuhet, edhe për faktin se njerëzit aq shumë sot interesohen për socializëm, kjo është për shkak se e kanë humbur çdo kuptim mbi atë që është sociale. Por sikur të kishte qenë kjo ide e rrënjosur tek njerëzit, atëherë nuk do të kishte pasur nevojë të proklamohen programe socialiste të cilat nuk janë asgjë tjetër përpos reagime ndaj ndjenjave egoiste të njerëzve.

Por e sakt, në një epokë siç është kjo e jona mbresa të veçanta lënë të gjitha ato që bartin shenjën e dashurisë së përgjithshme, besnikrisë, harresës së përgjithshme dhe sinqeritetit ndaj vetvetes për ideal. Dhe në mes të këtij egoizmi modern ja vlen të vlersohet

ky vlerësim, si dhe krejt ajo që përpiqet për idenë e dashurisë dhe shpirtit.

Mësohemi t'i vlerësojmë të mirat tona pa shpifje. Kur e vështrojmë botën është e pamundur e mos t'i shohim shenjat e rënimit të cilat ngapak shfaqen në çdo vend. Për të mos u humbur shqyrtimi i thellë për kuptimin e jetës, nuk duhet harruar se fjalët të cilat njerëzit i thonë, shpesh janë larg të vërtetës dhe realitetit. Shumica e njerëzve e kanë humbur edhe vetë kuptimin për të vërtetën. Të flasësh sot s'do të thotë më se fjala të rrjedhë sikurse vala e cila ngritet dhe pastrohet me ndjenjën e thellë – sot të flitet do të thotë të radhiten frazat, duke mos u lidhur ngushtë fjala e njeriut me burimin e thellë të së vërtetës. Le të shikojmë në të shkuarën pesë apo gjashtë vjeçare të fundit. Aty do të gjejmë disa dëshmi të qarta mbi josinqeritetin e përgjithshëm, sa që më nuk do të mund të dyshojmë në greminën e cila e ndanë botën tonë në mes të vërtetës dhe reales; kjo greminë do të ishte thelluar edhe më thellë; po mos të kishte ardhur diçka që mundohet ta mbulojë këtë greminë. Në ditët tona asgjë nuk është më e suksesshme sesa frazat boshe, fjaltë e rreme, gjepurat, nëse nuk janë veç prirjet e njeriut të jep dëshmi me pikëpamje në këtë anim kah gënjeshtra. Kudo që ajo shfaqet përnjëherë paraqiten me mijra shpirta të mirë të cilët thonë: çfarë po ngjanë këtu? Ai i cili e ka thënë këtë gabim e ka pasur qëllimin më të mirë. Oh, sa rrallë paraqitet ajo dashuri për të

vërtetën e cila atë që fletë për diçka do ta obligojë që krejt t'i peshojë, të gjitha t'i kontrollojë edhe një herë para se diçka të dëshmojë! Por prapë njerëzit njëherë e përgjithmonë duhet të vetëdijesohen të mos deklarojnë më fjalë të rreme duke thënë: "ka menduar se është duke vepruar mirë". Njerëzve iu duhet ta arrijnë një ndjenjë të mprehtë të përgjegjësisë, e cila do t'i obligojë me të **vërtetën**, për të qenë në gjendja ta fajsojnë veten për çdo fjalë të pavërtetë, të shprehur madje edhe me qëllimet më të mira. Sepse pasi që bëhet fjalë për njohjen e gjërave, nuk ka të bëj me ndjenjën e cila e entuziazmon atë që flet, por në vepër, të vërtetës objektive e cila për neve është e rëndësishme. Pesha e kohërave të sotit do t'i mësojë njerëzit që mirë ta vlerësojnë të keqen e cila e krijon krejt frazeologjinë moderne.

Sot njeriu mendon se ka të drejtë të pohojë krejt atë që kërkon nevoja e një gjëje, pavarsisht se a është kësaj plotësisht i vetëdijshëm. Shikoni se çfarë ngjanë para syve të ndodhive moderne. Vitet që do të pasojnë do të jenë me pasoja shumë të rënda. Për këto pasoja njerëzit nuk po brengosen vetëm për llogaritë në banka; ata nuk dëshirojnë që në të ta shohin gjithë cakun, dhe krejt ajo që ka kuptim për evolucionin e njerëzimit. Shikoni, për shembull, bashkëkohasit tanë të cilët rrethanat e sotit i kanë vërë në plan të parë, e ku timonin shtetëror e kanë marrë në duart e veta. Këta njerëz fatkeqësia i ka gabuar. Por pasi që në botë janë të

rrallë ata të cilët përpiqen të krijojnë gjykim objektiv mbi atë se çka i solli këta njerëz, kush i zgjodhi dhe i vuri në vende udhëheqëse! Prapë, sot asgjë nuk është më e rëndësishme se kjo; duhet çliruar nga të gjitha opinonet personale, të krijohet këndvështrimi i drejtë i cili do të lejojë që të gjitha ngjarjet të shihen në dritën e vet të vërtetë. Shumë njerëz mendojnë se është e lehtë të thuhet e vërteta. **Jo, kjo nuk është e lehtë**, sepse e vërteta sot ka shumë armiq; njeriu i sinqertë shumë lehtë kotë shkatërrohet. Sot e vërteta shumë dobët pranohet.

Do të vijë koha kur njerëzit për epokën tonë do të shikojnë me një vështrim të veçant. Tash neve na mbetet ta përfundojnë një detyrë tjetër nga ata që kanë qenë para nesh. Për ta kuptuar këtë duhet të përpiqemi të parashikojmë sesi pasardhësit tanë do të shikojnë për kohën tonë. Njerëzit e epokës sonë duhet të mësojnë që vështrimin e tyre të brendshëm shpirtëror ta orientojnë kah lëvizjet e mëdha, impulseve të mëdha të cilave iu është nënshtruar evolucioni i njeriut në Tokë. Një prej lëvizjeve udhëheqëse e gjejmë kah mesi i shekullit XV të epokës së re, në momentin kur shkenca shpirtërore konsiderohet si nismëtare e civilizimit së pestë postatlantid. Kjo plotësisht dallon nga epoka greko-romake, e cila fillon nga shekulli VIII të epokës së re deri tek shekulli XV. Sot njerëzit janë të xhindosur me atë që e quajnë histori, e e cila nuk është asgjë tjetër përpos trillim i thjeshtë. Ajo i stopon ta ndiejnë dallimin

e madh i cili ekziston në mes të shpirtit të njeriut që ka jetuar, për shembull në shekullin e X dhe shpirtit të njeriut që ka jetuar kah fundi i shekullit XV. Transformimin e njerëzimit e kanë shkaktuar animet dhe njohjet e reja, dhe për t'u kuptuar këto nevoitet që shikimi ynë i brendshëm të ngritet kah forcat shpirtërore që çojnë në detyrën e njerëzimit. Këto prirje, këto njohje të cilat ngadal kanë depërtuar në shpirtin e njeriut nga gjysma e shekullit të XV, sot shkaktojnë njëlloj krize. Kemi hasur në momentin vendimtar të kësaj krize kështu që njeriut patjetër i nevoitet që këtë **vetëdijshëm ta kuptojë**, dhe mos të lejojë që kjo të kalon pa influencë.

Njeriu duhet të bëhet i vetëdijshëm(menjëherë do ta shohim se si) pozitës të cilën e zë në botën e tri mbretërive të natyrës: shtazore, bimore dhe minerale. Këtë njeriu e shpreh duke i dhënë fjalëve kuptim të cilin ia ofron epoka jonë – njeriu e fletë vetëm gjysmë të vërtetën. Dikur, para se me qenë kjo epka jone e pestë postatlantide, njeriu me të drejtë ka mudur të pohojë: rreth meje ekziston mbretëria shtazore, bimore dhe minerale. Sepse ai në këto tri mbretëri të natyrës ka parë diçka shpirtërore. Njeriu modern e ka humbur njohjen mbi këtë. I nevoitet që përsëri ta gjej, i nevoitet që përsëri të ndihet i lidhur me këto tri mbretëri të natyrës: shtazore, bimore dhe minerale, e cila është nën të, njëkohësisht edhe me tri mbretëri që janë mbi të: engjëllore, arkangjelore dhe arkaje. Për t'u njohur e

vërteta absolute duhet të shikohet, jo vetëm në tri mbretëri më të ulëta, por gjithashtu edhe në atë tjerat, ato të cilat radhiten mbi njeriun. Përmes vetive të caktuara trupi ynë fizik ka lidhje me mbretërit e ulëta, njëjtë ashtu shpirti ynë, mendja jonë është e ngjajshme me tri mbretërit e larta. Dhe me të vërtetë, të gjitha raportet tona ndryshojnë jo vetëm ndaj mbretërive të ulëta, por edhe ndaj hierarkisë më të lartë.

Gjatë epokës e cila ka përfunduar kah mesi i shekullit XV, engjujtë, arkangjelët dhe arkajët qen të përzier në jetën e njeriut dhe në qenien e tij në mes vdekjes dhe lindjes së sërishme, njëjtë sikur në jetën tokësore. Por kështu më nuk është në epokën tonë. Një prej detyrave të shumëta që obligohen këto tri hierarki qëndron në punën për formimin e **tipit ideal** sipas të cilit është modeluar organizmi fizik dhe tokësor i njeriut. Me lindje vijmë në Tokë, rritemi në këtë Planetë: **tipi ideal** njerëzor derdhet në ne dhe na formëzon(modelon).

Ky tip ideal i nënshtrohet ndryshimeve. Shikoni, për shembull, dëshmitë e epokës së vjetër atlantide apo edhe të civilizimit egjiptas; njerëzit e asaj kohe kanë pasur ndërtim tjetër të trupit. **Forma** e njeriut ka ndryshuar, e kjo është vepër e hierarkisë. Nën ndikimin e tyre ka përjetuar ndryshime të cilat e kanë karakterizuar në epokën lemuride, mandej në epokën atlantide, dhe më në fund në epokën tonë postatlantide.

Por studimi shpirtëror i evolucionit njerëzor zbulon një fenomen shumë interesant, e ajo është se puna që bëjnë herarkitë e larta në ndryshimin konstant, në njëfarë mënyre ka përfunduar. Tipi ideal sipas të cilit është ndërtuar organizmi fizik i njeriut **ka përfunduar**. Për gjatë mijëra e mijëra vjetësh engjujtë, arkaengjujtë dhe arkajët e kanë ngritur dhe kanë ndërtuar tipin e organizmit shpirtëror të njeriut. Ne jetojmë në epokën kur këto qenie aq supreme mund të thonë: ja, tipi njerëzor është formuar; puna jonë ka përfunduar; i kemi ndihmuar njeriut tokësor të inkernohet në trup fizik; tash puna jonë ka përfunduar.

Ai të cilit këndvështrimi shpirtëror ia vërenë gjërat, habitet që mund ta konstatojë se në kohën tonë është shterur interesimi i këtyre qenieve supreme për formën fizike të njeriut, dhe se ai interesim plotësisht është zhdukur nga ajo formë. Në epokën greko-romake për shembull, hierarkia me dashuri ka punuar në edukimin e tipit ideal të njeriut tokësor. Ata sot prej tij janë larguar, e puna e tyre moti ka përfunduar. Sikur të kishin ndar njerëzit pak kohë dhe interesim që me saktësi të studiojnë veprat e jashtëme të zhvillimit njerëzor, do t'i kishin vërejtur pasojat e thella dhe jetësore të asaj gjendjeje të gjërave.

Kur e shikojmë të shkuarën hasim në shumë ngjarje të cilat mund të na thonë: duket se dikur mendimet e caktuara kanë buruar nga shpirti. Ka pasur njerëz nga të cilët aq intuitivisht kanë shpërthyer

inspirimet – “gjeni”. Në ditët tona fuqia e gjeniut nuk ngritet më nga thellësia e organizmit, sepse ky organizëm është braktisur nga qeniet supreme të cilat e kanë humbur krejt interesimin për tipin ideal njerëzor. Kjo mënyrë e përfundimit fizik, e cila në njëfarë mënyre është arritë, e bën njeriun krenar. Ai e vazhdon rrugëtimin nëpër Tokë duke mos e përfunduar këtë formë fizike, pikërisht të përfunduar; trupi i tij më nuk mund t’i ofrojë kurrfarë përsosje. Mendimet gjeniale të cilat dikur kanë bururar prej tij, janë krijuar në organizëm ku ka vepruar shpirti dhe – pasi që ato kanë qenë vepra të zotave – në atë trup kanë pasur veprim modelues. Për shembull, poemat e Homerit kanë vepruar në trupin e grekëve të vjetër dhe e kanë formëzuar. Krejt ajo që vjen nga kjo forcë plastike dhe aktive, vepron në të njëjtën kohë në organizëm. Por ligjet shkencore të cilat i kemi vërë në formula, dhe për të cilat jemi aq krenar, në esencë nuk janë asgjë tjetër përveç se abstraksione; ato nuk kanë kurrfarë ndikimi në trupin tonë. Ne sot ndërtojmë konstruksione, krijojmë formula të cilat koha i mbijeton, se prej tash hierarkitë nuk punojnë më në neve, sepse asnjë ide e gjallë dhe krijuese nuk krijohet më në neve. Shpirti ynë i braktisur është bërë abstrakt. Duke u tërhjekur nga trupi, hierarkitë ia kanë marrë burimin e inspirimit.

Ne vetë duhet **përsëri ta gjejmë** lidhjen aktive e cila na ka bashkuar me këto qenie superiore. Deri më tash ato kanë qene na kanë dashtë dhe na kanë

modeluar. Tash duhet prapë t'i gjejmë me punën tonë në veten tonë. Kjo punë e brendshme e shpirtit dhe mendjes, e forcuar me studimin e njohurive spirituale, **përsëri do t'i tërhjek drejt nesh qeniet e sferave më të larta**. Ato do të bashkohen me mendimet, me ndjenjat të cilat do t'i thithim nga bota **shpirtërore**. Dhe kështu përsëri do t'i gjejmë.

Kjo është ngjarja kryesore që po ngjanë në epokën tonë, dhe e cila mund të quhet "ndryshime në raportin bota e zotave me botën e njerëzve". Deri në këtë moment qeniet hyjnore kanë punuar në përfundimin e modelimit të figurës së njeriut; prej tash njeriu duhet të përpiqet që vetë ta ndërtoj shpirtin e tij, për t'u bashkuar sërisht me qeniet supreme. Ky mision i epokës sonë nuk është i lehtë. Njerëzit sot janë krenar në punën e përfunduar të figurës së tyre fiizike; të lënë nga tipi i tyre ideal, në të njëjtën kohë edhe nga qeniet supreme, ata sajojnë mendime abstrakte të cilat më nuk kanë kurrfarë lidhje me shpirtin. Detyra jonë e parë është që këtë lidhje ta bashkojmë përmes vetë neve, duke iu kushtuar studimit shpirtëror, njohjes të cilën ajo e prodhon, duke vepruar ashtu siç na mëson ajo. Dukuritë e ndryshme të kohës sonë nuk mund të kuptohen ndryshe nëse me të vërtetë nuk kuptohen gjatësia enorme e këtij transformimi gjatë shekujsh. Vrojtimet e jashtme nuk i lejojnë njeriut ta kuptojë epokën e tij; për këtë arsye për njohjen e shpirtit të vetë duhet të punojë përbrenda. Ju e dini se po hyjmë në

periodën e shpirtit të vetëdijës pasi që e kemi kaluar periodën e shpirtit të arsyes e cila ka qenë prezente në kohën e civilizimit greko-romak. Ky shpirt i vetëdijës duhet të udhëhiqet gjithnjë e më shumë nga orientimi i ri: qeniet supreme më nuk futen në njeriun; ai ngjitet kah ata me forcën e vetëdijës së plotë, të ndritur, të zgjuar dhe të qartë të tij. Shkenca shpirtërore është derë në këtë rrugë, sepe kjo nuk është krijuar nga ndonjë sajim i tekeve, por nga nevoja e thellë për ta përmirësuar epokën tonë.

Por nuk ka ndryshim vetëm në aspektin e qenieve superiore; detyrat tjera e nxisin vetëdijen e njeriut. Jeta e tij gjithmonë ka qenë nën ndikim e ligjit të madh të fatit – **Karmës**; por prapë ai nuk ka pasur gjithmonë "vetëdije" për këto ligje. Çfarë habie ka prodhuar libri i Lesingut: "Mbi edukimin e gjinisë njerëzore", i cili zbulon nocione mbi jetat e pandërprera në tokë! Tash dominon koha kur kanë ndryshuar raportet, jo vetëm në mes njerëzve dhe zotave, por edhe marrëdhëniet ndërmjet vetë njerëzve po ndryshojnë. Padyshim, ky transformim akoma nuk ka përfunduar; por ne do të kishimi mëkatuar ndaj të sotmes po qe se nuk do të kishim pasur kujdes që në mes njerëzve të krijohet një lloj i ri i marrëdhënieve.

Gjatë shekujëve të fundit shkalla e zhvillimit të vetëdijës akoma nuk ia ka lejuar qenies njerëzore kur t'iu kishte afruar një të afërmi t'i thotë: unë jam në prezencën e një shpirti i cili ka kaluar përmes jetave të

përsëritura. Do të vijë koha – e ajo veç po shfaqet – kur çdo njeri do ta ndiej se në shpirtin e njeriut tjetër shihet diçka shpirtërore që ka jetuar më shumë sesa jetën tokësore. Deri në ditët tona mosnjohja e këtij fakti pas vetes nuk ka bartë kurrfarë pasojash; tash ka ardhur koha në të cilën kjo mosdije më nuk lejohet. Ja për shembull një rast konkret.

Një prej aktiviteteve të cilat i kemi ndërmarrë në fushën sociale, jemi përpjekur ta ngrisim një shkollë me një shpirt vërtetë të ri; ajo ka qenë **shkolla Valdorfe**, e cila në fillim ka qenë ndërtes ansore e fabrikës së cigareve Valdorf-Astoria(Waldorf-Astoria). Ajo ka qenë solemnisht e inaguruar të dielen me 7.shtator 1919. Disa javë para hapjes së shkollës janë takuar profesorët e ardhshëm, dhe unë i kam dhënë vetrs liri t'iu ligjëroj bazat e artit të edukimit dhe ligjërimit, e cila thelbësisht kujdeset për këtë: fëmiju posedon shpirt i cili ka jetuar në jetat e shkuara. Në përgjithësi arsimtari pasi që mendon se është i udhëzuar në idetë moderne pedagogjike, thotë: ja një fëmijë me aftësi të veçanta të cilin duhet ta edukojmë. Por ai në fëmijën asgjë nuk mund të dallojë përpos asaj që shihet në trup. Por, kjo nuk do t'i mjaftojë edukatorit të adhshëm. Atij i duhet të sigurojë vetes njohje të brendshme për reinkernimet e më (herëshme) paraprake, dhe breng e madhe do të jetë për pedagogjinë e ardhme se si ta njoh dhe se si ta edukojë atë që fëmija e bartë nga e shkuara. Në këtë rrugë do të shfaqen marrëdhëniet e reja

shoqërore, dhe atë me njohjen se në çdo qenie njerëzore paraqitet shpirti i cila ka përjetuar disa reinkernime. Kjo njohje nuk duhet të jetë vetëm në teori; nuk mjafton vetëm të dihet se njerëzit kalojnë nëpër jeta të shumta tokësore; kjo njohje duhet të futet në jetën praktike, të bëhet bazë e "shkathtësisë së edukimit dhe arsimimit". Kjo nuk është teori, por jetë. Është e vërtetë, pak kuptueshmëri ka për të vërtetat e këtij lloji, dhe bota e konsideron pak të arsimuar atë i cili e sheh se ku fshihen nevojat e vërteta të epokës sonë. Për këtë arsye sot është aq shumë e nevojshme të krijohen vepra të afta për jetën, të punohet dhe të mundësohet që kjo njohuri të depërtojë në jetën praktike. Ky studim i pedagogjisë së re posaçërisht më ka dhënë shansë ta shqyrtoj sesi epoka e shkuar dhe ajo e sotit konfliktuohen nën petkun e "frazave". Jam i detyruar që sa është e mundur ma shumë dhe më sakt të informoj për idetë e reja pedagogjike. Për shkak të një shembulli ata shpesh e diskutojnë pyetjen tjetër: a duhet edukuar fëmijën në rradhë të parë nga këndvështrimi i thirrjes së tij dhe rolit që do ta luaj në jetë, apo më mirë të vazhdohet që në të thjeshtë të ç'edukohet **qenia njerëzore**? Pedagogët për këtë pyetje akoma shpenzojnë shumë ngjyrë lapsi. Dhe në fund, aty janë vetëm fjalë boshe. A mundet me të vërtetë të ndahet qenia e njeriut nga roli të cilin ai e luan në jetë? A nuk janë në përgjithësi interesimet e njeriut dhe jeta shoqërore, vepër e gjeneratave të mëparshme? A do të

thotë kjo se mësuesit e mëparshëm nxënësit e tyre i kanë mësuar më shumë për njërin drejtim sesa për tjetrin? Sigurisht se jo! Sepse nuk mund të ekzistojë njëra pa tjetrën – nuk mund të edukohet njeriu e të mos edukohet roli të cilin do ta luaj. Por, edhe njëra edhe tjetra janë të rëndësishme: duhet tek fëmijët të cilët tash lindin t'i kultivojmë orientimet të cilat do të zhvillohen në gjeneratat e ardhme – arsimimi ynë, pra, në njëfarë forme duhet të jetë **profetik**.

Njerëzit për këto gjëra me ëndje flasin se janë të "vështira për t'u kuptuar". Por prapë do t'iu duhet të mundohen për t'i kuptuar, se përndryshe gjithnjë e më shumë do të largohen nga drejtimi(rruga)kah po shkon evolucioni. Kjo është në veçanti e rëndësishme! Nevoitet që njerëzit të bëhen të vetëdijshëm në kuptimin më të gjerë të fjalës, sepse iu duhet ta përtrinë lidhjen me hierarkitë supreme, sepse është e domosdoshme të krijohet një marrëdhënie e re në fushën e edukimit tek njerëzit. Në qenien e njeriut duket edukuar jo vetëm shpirtin e tanishëm, por edhe atë që vjen nga reinkernimet e më herëshme.

Me rëndësi është pra të fillojmë dhe të kërkojmë lidhjen e vërtetë me botën e shpirtit. Nuk mjafton vetëm të dihet se ekziston Karma, jeta e përsëritur, dhe se njeriu është i ndërtuar në atë mënyrë; ky është vetëm sistem, teori. E teoria sot nuk arrinë kushedi se sa ndonjë gjë. Nevoja e njerëzimit për kohërat e ardhme është "jeta" në të cilën kjo teori mund të transformohet.

Kësaj, për të cilën po flasim për marrëdhëniet e njeriut me qeniet supreme dhe me Karmën, mund t'i shtohet edhe fenomeni i tretë.

Libri "Intuita" e përshkruan se si njeriu pasi që me shikimin e vet depërton në botën spirituale, përjeton përvoja të caktuara ajo që quhet "me kalue pragun". Në atë moment tri forcat e e shpirtit të njeriut (veprimi i të cilave gjatë jetës në tokë janë shumë kaotike), mendimi, ndjenja dhe vullneti, lirohen nga trupi. Duke e kaluar pragun, i lenë të vetmuar. Evolucioni i njerëzimit nga shumë aspekte i ngjanë jetës së qenies njerëzore. Vetëm se ngjarjet nuk ngjajnë në plan të njëjtë. Këtë kapërcim të pragut (të cilin njeriu duhet ta kalojë vetëdijshëm po qe se dëshiron të arrijë deri tek profecia), njerëzimi i tërësishëm e realizon pavetëdijshëm në këtë epokë të pestë postatlantide. Njerëzimi nuk ka zgjidhje, ajo është e nënvetëdijshme, - por jo njerëzit individualisht, nëse i shikojmë ndaras.

Sot mendimet, ndjenjat dhe vullneti i bashkuar, në të ardhmen do të ndahen dhe çdonjëri do ta ketë aksionin e vet të caktuar. Njerëzimi është shkallën ta kalojë pavetëdijshëm Pragun – që është me rëndësi esenciale – derisa syri parashikues shumë qartë e vërenë. Mendimi, ndjenja dhe vullneti janë në (pozitë) që përnjëherë të ndahen.

Neve na bin mbi shpinë isa detyra të caktuara; njeriu duhet të gjej forcë të jashtme për t'iu adaptuar këtij transformimi të shpirtit. Pasi që mendja bëhet e

lirë, duhet t'i sigurojmë fushë mbi të cilën aksioni i saj mund të zgjerohet, na duhet që ndjenjave dhe vullnetit t'i ofrojmë fushë për të punuar, ku do të mund ato të zhvillohen në aksionet e tyre të jashtme. Ajo që deri më tash ka qenë kaotike, e përzier, prej tash do të ndahen në tri drejtime të veçanta në shprehjen e tyre shoqërore: në jetën **ekonomike**, **juridike** dhe **shpirtërore.** Kjo është nevojë e kohës sonë, nevojë e evolucionit**.**

Mos mendoni se ky është "organizim i trefisht shoqëror" e një ndërtese. Ajo bazohet në njohjen e thellë të ndarsive nëpër të cilën njerëzimit i duhet të kalojë për ta ndjekur cakun të cilin një ditë duhet ta arrijë. Nuk kemi mundur akoma ta përmirësojmë të keqën të cilën na ka shkaktuar kjo luftë e tmerrshme sepse, për fat të keq, njerëzit tash nuk po mund ta kuptojnë cakun spiritual nga i cili duhet të shkojnë, madje madje, për kundrazi, prej atij caku po largohen. Por ne duhet të dalim nga ky kaos. Vetë evolucioni i njerëzimit në këtë na obligon. Por unë besoj se ata, të cilët do ta mësojnë se çfarë është evolucioni i njerëzimit, me të vërtetë do ta ndiejnë nevojën për një rregullim shoqëror në të cilin evolucioni i shkencës Shpirtërore ta ringjallë njohurinë. Por bashkëkohasëve tanë më shumë i pëlqen që ligësisë së qartë t'i përshkruajnë barnishta, sesa seriozisht t'i qasen studimit mbi kuptimet esenciale të ekzistencës sonë.

Kjo është ajo që e bën të vështirë detyrën atij të cilit depërton në këto thellësi: njerëzimi largohet prej

asaj për të cilën më së shumti ka nevojë. Mos ngelni në këtë fakt. Pesimizmi kurrë nuk është i arsyeshëm. Kjo natyrish s'do të thotë apriori, në çdo mënyrë, duhet me qenë optimist. Ajo që sot është e nevojshme është: **me u thirrë në vullnet**, që do të thotë me dashtë, e mandej të punohet në drejtim të evolucionit të njerëzimit. La ta mbajmë mirë në mend këtë: kanë kaluar kohërat e vjetra; për t'u kuptuar drejt dhe sakt e sotmja jonë duhet përfunduar me të shkuarën. Por duhet të dihet se çfarë ka qenë ajo, duhet të kuptohet se çfarë misioni **shpirtërorë** ka bartur ajo. Mos të jetojmë në iluzione: duhet djegur sot atë që dikur na ka pëlqyer; duhet t'i afrohemi praktikisht qenieve dhe mendimeve të reja.

Njerëzimi sot gjendet në udhëkryq; para tij happen dy rrugë: njëra rrugë e çon drejt mekanizimit të mendjes. Veç në kohën tonë, mendja tenton të bëhet makinë, posaçërisht prej kur formulon ligjet e natyrës abstrakte të cilat më pas i zbaton në jetën shoqërore. Mendja do të bëhet makinë – shpirtin do ta pushtojë ngërçitja vegjetative apo përgjumja. Bimët flejnë; gjithashtu edhe shpirti i njeriut mund të futet në gjumë. Ai kalon nëpër ngjarjet më të rëndësishme si nëpër gjumë. Të gjitha ndodhitë e rëndësishme këto vitet e fundit kanë ngjarë para syve të tij e ai nuk i ka parë, edhe sot shpirti akoma flen.

Në Evropën qendrore njerëzit kanë besuar në pikëpamjen e pesonave që kanë qenë në pushtet, gjëra të rreme; ata edhe më tej lejojnë të mashtrohen. Sot

marka ka ra nën 2,15 fr. Unë askend nuk e kam takuar që do të bënete lidhshmëri mes ramjes së markës me gjëra tjera të dukshme. Kishin me qenë tre arsye të mjaftueshme (nuk do t'i përmend) për mos t'u zbuluar arsya e ramjes së markës. Por sot shpirtat dëshirojnë të dremisin. Po dëgjojmë se gratë kanë marr pjesë në jetën politike. Burrat janë gëzuar se si inteligjenca do të "dyfishohet"! – Mandej gjithçka është shpresuar nga Kuvendi Popullor. Por ai nuk ka ofruar dëshmi për inteligjencën superiore më shumë sesa është Rajhstagu plak. Mospajtimet e vjetra ndërmjet partish akoma vazhdojnë në kohën kur ishte duhur të ndalohet puna e çdo partie. Njerëzit kurrësesi nuk mendojnë për atë që ngjanë: shpirtat flejnë. Mendja e mekanizuar, shpirti i përgjumur – ja ku jemi ne sot!

Në Evropën lindore vërehet diçka tjetër: sjellja çnjerëzore fizike përhapet gjithnjë e ma shumë. Sistemi Amerikan i zbatuar në mendje me të vërtetë është makinë; bolshevizmi poshtron, dhe jetat i çon në çnjerëzim. Bolshevikët, të frymëzuar me ndjenjat të caktuara të arsyeshme, bëjnë disa vepra të mira; por ata nuk dëshirojnë ta kuptojnë esencën e jetës.

Njerëzimi mund të zgjedhë: ja mendjen e mekanizuar, shpirtin vegjetues të ngërçitur, trupin çnjerëzor – apo përpjekjen më të mirë për t'u **ngjallur mendja**, përmes unitetit të ri në mes të shpirtit dhe qenieve supreme, me ndihmën e njohjes së jetës të reinkernuar, dhe me ndihmën e organizimit të trefisht të

jetës shoqërore. **Sepse të gjitha këto elemente janë të domosdoshme, dhe njëra pa tjetrën nuk shkojnë**. Ata që janë të bashkuar në rrugën kah njohja shpirtërore. Dhe të cilët i përkasin lëvizjes antropozofe, duhet të ndjehen të bashkuar si një **bërthamë** nga e cila rrezaton forca e cila shpien në rindërtimin e shoqërisë. Edhe reformat tjera shoqërore mund të kontribuojnë me dije të çmuar; por duhet vazhduar me veprën tonë, sepse vetëm **impulset shpirtërore** mund ta realizojnë rindërtimin e vërtetë të shoqërisë njerëzore.